**Lugina e Preshevës dhe shkëmbimi i territoreve**

Në medie filloi një debat, mbi çështjen e shkëmbimit të territoreve, ku është laku edhe Lugina e Preshevës. Kjo temë në aspektin e të drejtës së shtetit, nuk është i ri në Ballkan, madje filloi që në mes shekullit XIX, në mes Perandorisë Osmane dhe Rusisë. Në të cilën Perandoria Osmane në një numër të madh marrëveshjesh, aspironte mbajtjen për vete të territoreve të Ballkanit( Rumelisë), derisa Rusia nxiste shtetet sllave në kryengritje, e që përmes këtyre shteteve tentonte të shkëpuste sa më shumë territore për shtetet Sllave të jugut, përmes të cilave do ushtronte ndikimin e vetë. Derisa Perandoria Austro-Hungareze dhe Italia nga ana tjetër tentonin ngritjen e një shteti sa më të madh Shqiptarë, kuptohet nën ndikimin e tyre!

Tërë kohën thirrej në "ruajtjen e paqes në ballkan", " ballkani i ballkanasve" etj etj, mirëpo realisht në prapravi shtetet e Ballkanit nën diktatin e Rusisë u përgatën për ndryshim me forcë të kufijve! Kufijt u ndryshuan me "zjarrin e armës" e jo me "ngjyrën e lapsit", duke fillu që me marrjen e Sanxhakut të Nishit, e kulmuar pastaj me Kongresin e Berlinit, e deri në Luftën e Parë Ballkanike, ku Sanxhaku i Nishit, Tregut të ri, Kosovës, etj, u okupuan nga Serbia, Mali i Zi, Greqia, etj. Veçmas ishin tokat Shqiptare që u coptuan! Duhet kujdes, e njejta histori është edhe sot, Serbia vazhdimisht përgatitet për luftë, derisa ne qëndrojmë duarkryq!

Ndërsa Serbia, shfaqte plane për ndarje-këmbim territoresh, edhe gjatë kohës së Milloshevigit, si ndarjen e Kosovës dhe pjesa e caktuar t'i bashkohej Shtetit Amë, ashtu edhe në drejtim të Bosnjës, Kroacisë, Maqedonisë! Derisa Kroatët nuk përkrahën ide të shkëmbimit të territoreve, ashtu as boshnjakët, por as Maqedonia, e më së paku besoj që do e mbështesnin Shqiptarët një ide të tillë( ne do duhej të jepnim tokë Shqiptare për të marrë tokë Shqiptare, derisa Serbia do jepte tokë Shqiptare për të marrë tokë Shqiptare!)! Madje edhe Serbia e sotme, derisa bëheshin negociatat para Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës( në lidhje me Statusin e Kosovës), godisnin opsionin e ndarjes së Kosovës, që njëra pjesë t'i bashkohej Serbisë, e tjetra Shqipërisë!

**KOSOVA ASNJË MILIMETËR S'MUND TË NDAHET SI SHKËMBIM TERRITORESH!- shih neni 2.2( Sovranitetin e Kosovës), neni 20( bartja e sovranitetit vetëm tek Organizatat Ndërkombëtare) të Kushtetutës së Republikës së Kosovës,[1] dhe nenet 123(Pranimi i kapitullimit dhe okupimit), neni 124, paragrafi 2( Tradhtia ndaj vendit) të Kodit Penal të Republikës së Kosovës![2]**

Mirëpo edhe dialogu me Serbinë, për Mitrovicën veriore, Trepçën etj, është në thelb lëshim territori a të drejte shfrytëzimi a marrje detyrimi( borxhi nga Kosova). Është e vetmja rrugë dialogu, por jo vetëm në këtë gjerësi temash të trajtuara, sepse është bisedu vetëm për Kosovën, derisa për Luginën e Preshevës, e mos të flasim më për Tregun e Ri, asnjëherë nuk është zënë në gojë! Ne( si Kosovë), kemi humbur rastin e Intervenimit Policorë në Veri, gjë që është imponu dialogu! Mënyra e intervenimit në veri në korrik 2011, ishte i gabuar për dy fakte sa i përket: mënyrës së intervenimit dhe ndërprerjes së intervenimit. Derisa dihej që në veri të Kosovës kishte grupe, sado që do ishin të mëdha ato grupe, por me taktikë lufte guerile, është banale të mendosh fillimisht t'i shtypësh me veprim frontal, pra duhej veprimi gueril kundër guerilit ( taktika e forcave të sigurisë së Izraelit më së miri e faktojnë këtë!). Së dyti,

[1] http://www.mkrs-ks.org/repository/docs/Kushtetuta.e.Republikes.se.Kosoves.pdf
[2] https://gzk.rks-gov.net/ActDetail.aspx?ActID=9477

edhe pse me veprim frontal u intervenu, në çastin e rënijes së një policì të Kosovës( Enver Zymberit), u ndërpre. Parimisht është dashur të llogariteshin dëmet në njerëz si shumë më të mëdha nga kjo mënyrë e veprimit, por asesi të mos ndërprehej! Sado që do kishte komplikime rajonale e më gjerë, me rëndësi është vetëm "vendosja para një fakti të kryer!" dmth kapja në befasi e palës tjetër( kujto dhe krahaso rastet e luftrave ballkanike prej 1878 sidomos, e deri në Luftrat ballkanike!, po ashtu kujto reagimet e Izraelit, pastaj të Rusisë në Gjeorgji, Krime etj)!

Politikanët tonë, duke qenë inferiorë në raport me palët tjera si atë ndërkombtare dhe atë serbe, me theks të veçantë shihet inferioriteti në personalitetin e tyre, sepse i takojnë shumica një besimi fetar( musliman), i cili i bën të tillë(kjo është më e theksuar)! Këtë fakt e kanë edhe politikanët që i takojnë besimit fetar( katolik), pasi janë deficitar në disa aspekte po të këtij drejtimi! Këtë fakt, jo pak raste më është dhënë mundësia t'a identifikoja si domethënës, por edhe më shumë është vetëthënë nga po këto personalitete në biseda private në rrethet e tyre familjare-shoqërore etj!

Sociologët, psikologët do t'a shpjegonin edhe pak më ndryshe, duke e identifiku me nocionin " kompleksi i robit", por në fakt mbetet shumë e ngjajshme!

Përpara çdo feje- jemi Shqiptarë dhe duhet të sjellemi si të tillë, e mos të vuajmë nga komplekse të tilla.

Kohëve të fundit, por edhe më përpara kishte edhe disa zëra, nga ana e Shqiptarve që përpjekeshin me propozimet e tyre, në lidhje me shkëmbim territoresh, si mënyra për t'a arritur "Paqen dhe Stabilitetin në Ballkan"!

Ballkani mund të ketë Paqe, vetëm me zgjidhjen meritore të statusit të Shqiptarve. Ballkani mbeti pa paqe, shkaku i Rusisë e cila nxiti dhe ndihmoi shtetet sllave të pushtonin tokat Shqiptare( që i quanin si toka Osmane!)!

Por edhe sikur të dakordoheshim dy Kombet, ne Shqiptarët dhe Serbët, që të ndryshonim kufij, do ishte reagimi rajonal dhe ndërkombtarë që do ndalonte, apo së paku shtetet e rajonit do kërkonin edhe ato shkëmbime territoresh- e që s'do kishte gjasa të arrihej pajtim për gjitha, pa përfshi edhe implikimin gjeostrategjik më të gjerë! Më e lehtë është shkëputja e territoreve duke u kriju si entitet politiko-juridik në vete( ka miliona raste të tilla në histori), derisa shkëmbim territoresh janë shumë më të pakta, e jo të ndodhura mes dy kombeve, por mes dy shteteve që kanë nda një territor të një kombi të tretë!

Lugina e Preshevës, duke qenë nën okupim të Serbisë( Presheva dhe Bujanovci prej Luftës së Parë Ballkanike, kurse Medvegja nga Kongresi i Berlinit), e që për më keq pas Luftës së II Botërore ( Presheva, Bujanovci janë shkëputur nga Republika e Kosovës) e që Sovrani( populli) kurrë nuk e pranoi okupimin, madje vazhdimisht dolën bij e bija që Luftuan për Liri. Për habi, edhe nga Lugina e Preshevës, lindi një zë, që propozon këtë opsion të shkëmbimit të territorit mes Luginës së Preshevës, që t'i bashkohet Kosovës, derisa Veriu i Kosovës t'i bashkohet Serbisë! Nëse hipotetikisht, arrihet një marrëveshje e tillë, kurrë më nuk mundemi ligjërisht t'i kërkojmë Shqipëtarët që janë duke u Rilindur në Tregun e Ri, madje edhe deri në Sanxhakun e Nishit( kjo mos të shihet si ambicje nacionaliste, ka raste në historinë juridike të shtetit dhe së

drejtës, që kombe para asimilimit janë rikthy-Rilindë, duke formu edhe struktura politiko-juridike tejet stabile!)

Lugina e Preshevës, duhet me çdo kusht, me çdo çmim, me çdo mënyrë të arrijë Lirinë nga Serbia! Derisa rrethanat politike rajonale( pra edhe bisedimet Kosovë Serbi, e sidomos në të ardhmen në lidhje me demarkacionin mes Republikës së Kosovës dhe Serbisë), duhet të përdoren për të arritur qëllimin tonë!

Andaj trajtimi i një opsioni politik me miopi ( a edhe me interes afatshkurtër), pa i inkorporu të gjitha efektet dhe interesat afatgjate Kombtare Shqiptare( si tërsi, e jo vetëm si Luginë e Preshevës), nuk është në Interes as të Kombit tonë, e rrjedhimisht as të Luginës së Preshevës, por as s'do jenë i qëndrueshëm gjatë rrjedhave të Historisë së ardhshme!

Luginës së Preshevës, nuk i zgjedhet statusi, duke kërku reciprocitet me minoritetin serbë të Kosovës së Veriut, as me referendum të 1-2 marsir 1992, por me këmbëngulje duke ndjekur mjetet demokratike( referendumi, protesta, demostrata, bojkotim-shkëputje totale e çdo raporti me okupatorin, mos bindje publike, deri edhe Luftë për Liri!)

Ish-përfaqësues politik i UÇPMB-së, tash si Kryetar i Këshillit Kombtarë Shqiptarë për Preshevë, Medvegjë dhe Bujanovc, si dhe gjithë partitë dhe lëvizjet politike të Luginës, duhet të bashkohemi! Si të bashkuar, me një fjalë para Serbisë e para botës, t'a kërkojmë dhe arrijmë patjetër vetëm Lirinë!

Më:31.01.2017



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.